# Përkufizimi i bidatit

**Kuptimi gjuhësor i fjalës bidat**[1]

Fjala bidat gjuhësisht ka këtë kuptim: "Gjë e shpikur, e paqenë më parë (risi)."

Në këtë kuptim ka ardhur fjala e Allahut: **"Thuaj: "Unë nuk jam risimtar prej të dërguarve..."** [El-Ahkaf: 9].

Po në këtë kuptim ka ardhur edhe fjala e Omerit, Allahu qoftë i kënaqur me të: "Sa bidat (risi) i mirë!"[2] Gjithashtu, edhe disa fjalë të imamëve tjerë, siç është thënia e imam Shafiut: "Bidati (risia) është dy llojesh; i lavdëruar dhe i përbuzur. Ai që përputhet me sunnetin është i lavdëruar, kurse ai që bie ndesh me sunnetin është i përbuzur."[3]

Ibën Rexhebi thoshte: "Lavdërimi i disa bidateve që është bërë nga disa selefë është në kuptimin gjuhësor të bidatit e jo në atë sheriatik. Prej tyre mund ta cekim fjalën e Omerit, Allahu qoftë i kënaqur me të, kur i bashkoi njerëzit për namaz të ramazanit (teravi) në xhami pas një imami dhe kur doli nga xhamia dhe i pa ashtu tha: "Sa bidat i mirë që është ky!"[4]

Fjala bidat gjuhësisht ka edhe kuptimin e lodhjes dhe dobësimit.

Thuhet: *"Ebdeat el-ibilu"*[5] kur të ulet deveja në gjunjë për shkak të lodhjes, dobësimit a sëmundjes.

Mirëpo, ky kuptim kthehet te kuptimi i parë, ngaqë fjala "*Ebdeat el-ibilu*" domethënë se lodhja i goditi devetë pasi që nuk kishin qenë të lodhura.

---

[1] Shih: "En-nihaje fi garibil-hadithi uel-etheri" 1/106,107, "Muhtaru es-sihah" 43, 44, El-Misbah el-munijr" 38, El-I'ëtisam" 1/36.
[2] E transmeton Buhariu: 4/260 nr. 2010.
[3] E transmeton Ebu Nuajm në "El-hilje" 9/113.
[4] "Xhami'u el-'ulumi uel-hikemi" 1/129.
[5] Fjala "ebdeat" rrjedh nga fjala bidat, për këtë arsye e ka sjellë autori këtë shembull këtu (sh.p.).

## Domethënia e bidatit në terminologjinë fetare

Në sunetin e të Dërguarit të Allahut, Muhamedit, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, janë transmetuar disa hadithe në të cilat tregohet kuptimi i fjalës bidat, prej tyre janë:

1. Hadithi i Irbad ibën Sarijes, Allahu qoftë i kënaqur me të, në të cilin gjendet fjala e të Dërguarit paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të: *“Ruajuni nga gjërat e shpikura, sepse çdo shpikje është bidat (risi) dhe çdo bidat është devijim.”*[6]
2. Hadithi i Xhabir ibën Abdullahut, Allahu qoftë i kënaqur me të, ku thuhet se i Dërguari, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, në hutben (ligjëratën) e tij thoshte: *“Fjala më e vërtetë është fjala e Allahut, udhëzimi më i mirë është udhëzimi i Muhamedit* (paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të), *ndërsa gjërat më të këqija janë ato të shpikurat dhe çdo shpikje është bidat, çdo bidat është devijim dhe çdo devijim çon në zjarr.”*[7]

Pasi e kuptuam nga këto hadithe se bidati qenka diçka e shpikur, atëherë duhet të shohim se si shpjegohet shpikja në sunetin e të Dërguarit të Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të. Përkitazi me këtë çështje ekzistojnë disa hadithe:

3. Hadithi, të cilin e transmeton Aisheja, Allahu qoftë i kënaqur me të, nga i Dërguari, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, në të cilin thuhet: *“Kushdo që shpik në çështjen tonë (fenë tonë) diçka që nuk është prej saj, ajo gjë është e refuzuar.”*[8]

---

[6] E transmeton Ebu Davudi në “sunenin” e tij dhe termi është i tij 4/201 nr. 4607, Ibnu Maxhe 1/15 nr. 42 dhe Tirmidhiu 5/44 nr. 2776 i cili ka thënë se ky hadith është hasen-sahih. Hadithin e ka cilësuar sahih Albani në “dhilalul-xhenneti fij tahrixhi es-sunneti” – Ibën Ebi Asim 17 nr. 27.

[7] Me këtë term e ka transmetuar Nesaiu në “sunenin” e tij 3/188, ndërsa esenca e këtij hadithi gjendet në “sahihu muslim” 3/153. Për më shumë ktheju librit “hutbetul-haxheh” – Albani.

[8] E transmeton Buhariu 5/301 nr. 2697 dhe Muslimi 12/16 dhe ky term është i tij.

4. Ndërsa, në një transmetim tjetër thuhet: *"Ai që bën ndonjë vepër që nuk është në përputhje me çështjen tonë (fenë tonë), ajo vepër është e refuzuar."*[9]

Kur i meditojmë këto hadithe shohim se ato tregojnë qartë përkufizimin e bidatit sipas fesë.

Kjo, për shkak se bidati në fe ka tri kushte specifike dhe nuk mund të quhet ndonjë gjë bidat në fe pa i plotësuar ato. Këto kushte janë:

1. Të jetë gjë e shpikur.
2. T'i përshkruhet kjo shpikje fesë.
3. Të mos ketë ndonjë bazë në fe, qoftë në mënyrë të përgjithshme a të veçantë.

Në vijim do t'i sqarojmë këto kushte:

**1. Të jetë gjë e shpikur.**

Argument për këtë kusht është fjala e të Dërguarit, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të: *"Kushdo që shpik"* dhe fjala *"çdo shpikje është bidat"*.

Çka nënkuptojmë me shpikje?

Me shpikje nënkuptojmë bërjen e një gjëje të re që nuk njihej më parë.[10]

Kështu që, në të hyn çdo gjë e shpikur, qoftë e përbuzur a e lëvduar dhe qoftë në fe ose jashtë saj.

---

[9] E transmeton Muslimi 12/16.

[10] Qoftë ajo gjë e shpikur nga fillimi, pra për herë të parë, meqë më parë nuk kishte ekzistuar, siç është adhurimi i parë që i është bërë idhujve. Kjo shpikje quhet e plotë. Por, qoftë edhe shpikje që është bërë për së dyti, e cila kishte ekzistuar më parë, mirëpo është bërë pas zhdukjes së saj, siç është adhurimi i idhujve në Meke, pasi që e kishte shpikur atë Amër ibën Lehij. Kjo shpikje quhet e pjesshme. Në të hyjnë gjërat që i janë përshkruar fesë e që nuk janë prej saj. Në këtë aludon hadithi: "Kushdo që shpik në çështjen tonë (fenë tonë) diçka që nuk është prej saj, ajo gjë është e refuzuar." Pra, quhet shpikje në aspektin fetar, mirëpo në ndonjë aspekt tjetër mund të mos jetë shpikje.

Pra, nga ky kusht përjashtohen gjërat që në esencë nuk janë të shpikura, siç janë: namazet e detyrueshme, agjërimi i muajit ramazan dhe veprimi i ndonjë pune të zakonshme të kësaj bote, siç janë ushqimi, veshja e kështu me radhë.

Pasi që shpikja mund të ndodh në çështjet e kësaj bote dhe në ato të fesë, u detyruam që këtij kushti t'ia shtojmë edhe dy kushtet vijuese:

**2. T'i përshkruhet kjo shpikje fesë.**

Argument për këtë kusht është fjala e të Dërguarit, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të: *"në çështjen tonë"*. Ndërsa, fjala çështje në këtë rast nënkupton fenë.[11]

Atëherë, për ta quajtur një shpikje bidat po u dashka "që shpikja t'i përshkruhet fesë në ndonjë mënyrë".

Kjo domethënie arrihet nëpërmjet njërës nga këto tri parime:

I pari prej tyre: Afrimi tek Allahu me diçka që nuk e ka bërë të ligjshme.

I dyti: Dalja nga rregulli i fesë.

Këtyre parimeve i shtohet edhe një i tretë, e që është: Shkaqet që shpijnë në bidat.

Nga ky kusht përjashtohen zbulimet materiale dhe të gjitha shpikjet e kësaj bote që nuk kanë të bëjnë me çështjet e fesë, por njëkohësisht edhe mëkatet e paqena më parë. Pra, këto (mëkate) nuk mund të quhen bidate, përveç nëse bëhen për t'iu afruar Allahut me to ose bëhen pretekst për të menduar se janë nga feja.

**3. Të mos ketë ndonjë bazë në fe, qoftë në mënyrë të përgjithshme a të veçantë.**

Argument për këtë kusht është fjala e të Dërguarit, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të: *"që nuk është prej saj"* dhe fjala e tij: *"që nuk është në përputhje me çështjen tonë (fenë tonë)"*.

[11] Shih: "Xhami'u el-'ulumi uel-hikemi" 1/177.

Nga ky kusht përjashtohen risitë që kanë të bëjnë me fe, mirëpo kanë bazë në të, qoftë të përgjithshme a të veçantë.

Prej risive në fe që bazohen në argumente të përgjithshme janë gjërat që u dëshmuan nëpërmjet interesave të përgjithshme (el-mesalih el-murseleh) siç është mbledhja e Kur'anit nga sahabët.

Kurse, prej risive në fe që bazohen në argumente të veçanta është falja e namazit të teravive me xhemat në kohën e Omerit, Allahu qoftë i kënaqur me të, pasi që ai u bazua në një argument të veçantë të sheriatit. Prej tyre mund të përmendim gjithashtu edhe rigjallërimin e ligjeve të braktisura. Shembujt për këto ligje ndryshojnë sipas kohës dhe vendit, mirëpo si shembull për këtë mund të theksojmë përmendjen e Allahut në vendet e gafletit (shkujdesjes).

Nëse shikojmë kuptimin gjuhësor të fjalës bidat, atëherë edhe gjërat që bazohen në argumente fetare mund të quhen risi, ngase ato u shfaqën sërish, pasi që ishin braktisur a harruar. Kjo risi quhet risi gjenealogjike.

Porse, dihet qartë se çdo risi që është e vërtetuar me ndonjë argument nga sheriati nuk quhet sipas sheriatit shpikje ose risi, ngaqë sipas tij shpikje a risi quhet vetëm ajo që nuk është e bazuar në ndonjë argument.

**Në vijim do të paraqesim disa thënie të dijetarëve që vërtetojnë këto tri kushte:**

Ibën Rexhebi thoshte: "Kushdo që shpik diçka duke ia përshkruar atë fesë dhe duke mos qenë e bazuar në të (në fe), ajo i kthehet atij. Madje kjo risi është devijim dhe feja është e pastër nga ajo."[12]

Gjithashtu thoshte: "Bidati nënkupton çdo shpikje a risi që nuk është e bazuar në fe. Ndërsa ajo që është e bazuar në fe nuk quhet bidat sipas sheriatit, edhe pse gjuhësisht quhet ashtu."[13]

---

[12] "Xhami'u el-'ulumi uel-hikemi" 2/128.
[13] "Xhami'u el-'ulumi uel-hikemi" 2/127.

Ndërsa Ibën Haxheri thoshte: "Fjala e të Dërguarit të Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të: *"Çdo bidat është devijim"* nënkupton çdo shpikje që nuk ka bazë në fe, qoftë në mënyrë të përgjithshme a të veçantë."[14]

Po ashtu thoshte: "Hadithi *"Kushdo që shpik në çështjen tonë (fenë tonë) diçka që nuk është prej saj, ajo gjë është e refuzuar"* numërohet prej parimeve bazë të Islamit dhe rregullave të tij. Prandaj, kushdo që shpik diçka në fe, e cila nuk dëshmohet me argumentet e saj (fesë) ajo gjë nuk duhet të merret parasysh."[15]

**Përkufizimi fetar i bidatit:**

Kuptimin e bidatit sipas fesë, i cili përfshin tri kushtet e sipërpërmendura, mund ta përkufizojmë nga ajo që pamë deri më tani.

Mbase, përkufizimi më i mirë i cili i përfshin tri kushtet e lartpërmendura mund të jetë përkufizimi vijues: **"Bidat quhet çdo gjë e shpikur në fenë e Allahut dhe e pabazuar në ndonjë argument të përgjithshëm a të veçantë"**.

Ose thënë më shkurt: **"Bidat quhet çdo gjë e shpikur në fe pa ndonjë argument"**.

[14] "Fet'hul-barij" 13/254.

[15] "Fet'hul-barij" 5/302. Shih gjithashtu "me'arixh el-kabul" 2/426 dhe "sherh lum'atil-i'ëtikad" 23.

**Dallimi mes kuptimit gjuhësor të bidatit dhe atij fetar**

Bidati në kuptimin gjuhësor dallon nga ai fetar në dy aspekte:

1. Kuptimi gjuhësor i bidatit është më i përgjithshëm se ai fetar. Pra, këto dy kuptime dallohen sipas kuptimit të përgjithshëm dhe atij të veçantë, sepse çdo bidat fetar bën pjesë në kuptimin gjuhësor, porse jo anasjelltas. Pra, disa bidate në kuptimin gjuhësor, siç janë risitë materiale, nuk bëjnë pjesë në kuptimin fetar të bidatit.[16]
2. Bidati në kuptimin fetar është bidati që përmendet në hadithin *"çdo bidat është devijim"* dhe jo ai gjuhësor. Për këtë shkak bidati fetar përshkruhet si devijim dhe i refuzuar, pa ndonjë përjashtim. Kurse, bidati gjuhësor nuk kufizohet vetëm në hadithin *"çdo bidat është devijim"*. Pra, nuk kushtëzohet që bidati gjuhësor të cilësohet si devijim ose i përbuzur e as që e ka dispozitën e njëjtë me atë të bidatit fetar, pra nuk është kusht të jetë i refuzuar.

Marrë nga libri: "Kavaid ma'ërifeti el-bide'i"

[16] Shih: "Iktidaus-sirat el-mustekijm" 2/590.